



Botapress.info



LAJME AUTHOR: **BOTA PRESS** - 13/05/2017 Share Twitter Facebook



Comments Off on Kirurgu ferizajas Imri Vishi me sukses kryen një operacion të veçantë në kushtet që ofron Spitali i Ferizajt (Video)

# Kirurgu ferizajas Imri Vishi me sukses kryen një operacion të veçantë në kushtet që ofron Spitali i Ferizajt (Video)



Ditë më parë një ekip mjekësor nga Spitali i Ferizajt, i kryesuar nga kirurgu dr. Imri Vishi, ka kryer me sukses një intervenim kirurgjikal në regjionin e abdomenit.Bazuar në praktikat mjekësore të deritanishme dhe kushtet që ofron Spitali i Ferizajt, ky

intervenim po vlerësohet si tepër i veçantë.Suksesi i tij, është vlerësuar sot edhe nga pacientja e cila gradualisht po e rimerr veten por edhe bashkëpunëtorët dhe kolegët e doktorit.

Bedrije Maksuti, nga Pozharani i Vitisë para disa ditësh është operuar në Spitalin e Ferizajt nga një problem shëndetësor që e ka pasur në regjionin e abdomenit. Pas operacionit ajo tashmë po e rimerr veten dhe po shprehë mirënjohje për stafin mjekësor dhe doktor Imri Vishin.”Momentalisht jam mirë, i falënderoi të gjithë për kujdesin që kanë treguar e veçmas përkushtimin e dr.Imriut” ka shtuar ajo

Se ky operacion është i rrallë, i kushtueshëm dhe i vështirë për tu bërë në kushtet që ofron spitali i Ferizajt e thotë edhe kirurgu Dr Imri Vishi.Ai thotë se këto patologji janë të rralla dhe shpjegon për suksesin e intervenimit i cili sipas tij është i veçantë ngase është kryer në kushtet minimaliste që ofron spitali i Ferizajt

“Intervenimi është kryer në regjionin e pankreasit, ka qenë i komplikuar dhe ka zgjatur me orë të tëra” shpjegon ai për TV-Liria

Diagnostifikimi i kësaj sëmundjeje është bërë rastësisht ngase është menduar se pacientja lëngon nga një sëmundje tjetër.”Pacientja ka dyshuar për një sëmundje tjetër, mirëpo diagnostikimi që i është bërë me skanerin më të avancuar në vend ka rezultuar se problemet kanë qenë të natyrës tjetër” shpjegon dr. Ben Haziri, pronar i ordinancës “CT-Beni”

Pacientja në fjalë po vazhdon të kurohet në këtë spital, ndërsa gjendja postoperacionale e saj po tregon shenja të një përmirësimi të dukshëm.Këtë e ka pohuar edhe endokrinologu , dr.Fatbardh Ramadani, i cili në bisedën për TV-Liria, ka thënë se niveli normal i glikemisë tek pacientja është mbajtur me terapi intensive të insulinës.

Një intervenim të këtillë në këto kushte ia kanë lakmi edhe klinikat me të specializuara të rajonit.Vlerësime ky ekip sot ka marrë edhe nga shefi i repartit, dr Ragip Bytyqi, ndërsa kirurgu dr Imri Vishi, thotë se përveç përmirësimit të kushteve të punës, prioritet duhet i jepet edhe profesionalizimit të kuadrit mjekësor

Pavarësisht këtij suksesi, në këtë spital thonë se po ia dalin që më sukses të kryejnë edhe intervenime të tjera kirurgjikale.Për këto më së miri flasin statistikat që nuk janë të vogla.

Posted by: **Bota Press**

View more posts





‹ Nisma zyrtarizon disa dy aderime, ja kush janë ata (Foto)

Avni Jashari: Mjaftë më me ndyrësira ›

